**Boshnjakëzimi-islamizimi dhe turqizimi e në fund tjetërsimi i Kombit Shqipëtar në Luginë të Preshevës**

Lugina e Preshevës viteve të fundit, është duke u përballur me luftën speciale të Serbisë, që drejtohet kundër kësaj treve, por edhe kundër Republikës së Kosovës e më gjerë! Serbia në bashkëveprim me Myftinin e Sanxhakut të Novi Pazarit, më njerëz të caktuar të Bashkësisë Islame të Preshevës, por edhe në aleancë dhe bashkërendim veprimesh edhe me Turqinë( sidomos përmes TIKA-s), synojnë boshnjakëzimin-islamizimin dhe turqizimin e Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës, si shkallë e parë drejtë zhdukjes së Kombit Shqipëtar në këtë trevë autoktone.

Vetëdija jonë Kombëtare është ende e mjerueshme, por edhe më i mjerueshëm është qëndrimi plotësisht pasiv sidomos i Institucioneve kompetente të shtetit Amë( Shqipërisë) dhe Republikës së Kosovës, karshi kësaj dukurie! Edhe përkundër faktit që në vazhdimësi kam kërkuar ndërhyrjen dhe ushtrimin e ndikimit të Institucioneve kompetente të shteteve tona, kjo ende nuk është bë! Tashmë është koha e fundit, që duhet veprim së paku të ndërprehet ky asimilim i Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës.

Familja ime mbetemi pothuajse familja e vetme, në Luginë të Preshevës, që ashpër dhe vendosur kemi ngritur zërin, madje shumëherë anëtarët e familjes time, janë sulmuar, fyer dhe kërcënuar nga bashkëpunëtorë të Serbisë, të cilët mbronin këto akte shoveniste që asimilonin Shqipëtarët e kësaj ane! Edhe në kohët e sotme, Serbia dhe agjenturat e saj, lirshëm mund t'na luftojnë neve përmes një numri të hoxhallarëve të komunës së Preshevës, derisa intelektualët e kësaj ane heshtin( nga frika prej Serbisë dhe gjykimit nga bashkëvendasit), njejtë heshtin edhe nacionalistët Shqipëtar të kësaj ane( që për fat të keq shumica janë as pa shkollën e mesme- e që kurrë në jetë nuk kanë lexu a dëgju për taktika e forma të luftës speciale e as për elaboratet serbe për shfarosjen tonë)!

Serbia pas Luftës së UÇPMB-së, rifilloi aplikimin e metodave dhe formave të Luftës speciale, siç i kishin projektu që në Naçertaninë dhe i kishin apliku shumëherë! Pasi që jam nga fshati Rahovicë, komuna e Preshevës, kjo më ka dhënë mundësinë të disponojë çdo informatë të këtij problemi. Fshati Rahovicë, gjatë luftës së UÇPMB-së, i njohur për luftën anti-serbe, njejtë edhe nga një fshat i komunës së Bujanovcit, Serbia filloi përmes hoxhallarëve të dirigjuar prej saj( që personalisht i njohë në detaje), rekrutimin dhe organizimin e celulave dhe grupeve të Agjentëve Islamik të Serbisë; po ashtu filloi edhe boshnjakëzimin-islamizimin dhe turqizimin e Luginës së Preshevës!

Boshnjakëzimi i Luginës së Preshevës, është praktikë e njohur tashmë, që tregoi sukses edhe gjatë kohës së titizmit(komunizmit) në ish-jugosllavi, si në Sanxhakun e Novi

Pazarit, apo edhe më herët edhe në hapësirën prej Vranjës deri në Nish! Boshnjakëzimi-islamizimi dhe turqizimi është synim fillestar shovenist i Serbisë, por edhe interes i Turqisë për të shtrirë ndikimin e saj( tashmë të deklaruar botërisht), që Shqipëtarët t'i tjetërsojë kombtarisht, duke arritur që t'ia zbusë identitetin kombëtar e duke ia forcuar identitetin fetar islam( sepse Serbisë asnjëherë nuk i pengoi islami, por i pengoi Kombi Shqipëtar)! Qëllimi definitiv i Serbisë, është islamizimi i Shqipëtarëve, duke ua shuar plotësisht identitetin Kombëtar Shqipëtar apo edhe duke i tjetërsu në "srpski muslimani", siç bëri me Sanxhakun e Novi Pazarit, me treva të shumëta nga Vranja deri në Nish!

Një fraksion i Bashkësisë Islame të Preshevës, pak vite më parë, u shkëput nga Bashkësia Islame e Kosovës dhe Agjentët Islamik të Serbisë( të katapultuar në Bashkësinë Islame të Preshevës) e bashkuan-varësuan me Bashkësinë Islame të Sanxhakut të Novi Pazarit!

Derisa analfabetizmi, konservatorizmi, papunësia dhe paternalizmi shtuar kësaj edhe implikimet dhe injektimet e qëllimshme të agjenturave serbe, për tjetërsim të Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës, është pothuajse në një linjë të njejtë! Tashmë edhe futja e mësimit fetar islamik, që ligjërohet nga Agjentët Islamik të Serbisë, në Shkollat Shqipe në Luginë të Preshevës, edhe më shumë dëmton nivelin e shkollimit të shoqërisë! Jo pak ndikim të dëmshëm kanë edhe prindërit dhe familjet tona, që nën stigmën e konservatorizmit, ndikojnë jo në mirëruajtjen e Identitetit Kombëtar Shqipëtar, por në banalizmin dhe ekstremizimin fetar islam. Për fat të keq, sidomos femrat janë më të viktimizuara, pasiqë nën slloganin gjoja të ruajtjes së nderit të saj, gabimisht nga familja dhe rrethi eskivohet a shtyhet drejt mbulesës turke( veshjes së kulturës turke) a arabe( veshjes së kulturës arabe)-duke menduar që :"vajza pa mbulesë është shkinë, e vajza e mbuluar është e ndershme"! Dihet mirëfilli që në vendet ku ka papunësi të shtuar, ka sidomos problem të shtuara socio-ekonomike, probleme këto që manipulohen dhe orkestrohen jo pak edhe për qëllime të pushtetmbajtësit-okupatorit serb! Ndërsa paternalizmi në Luginë të Preshevës, ka edhe ndikimin negativ, sepse prindërit tonë ende kërkojnë dhe ndërtojnë xhami përpara Shkollave( madje xhamitë i ndërtojmë edhe me djersën tonë të nxitur dhe ndihmuar edhe nga Serbia, kurse Shkollat presim t'i financoj Serbia!), pra ende mendojnë për vdekjen përpara Jetës-Ardhmërisë, ende mendojnë për vetëshkatërrim të Atdheut-Kombit tonë përpara Përparimit dhe Zhvillimit të Atdheut-Kombit tonë! Forcimi i paternalizmit dhe konservatorizmit duke dëmtu Femrën Shqipëtare në Luginë të Preshevës, bënë që femrat e tilla të lindin "fëmijë të sëmurë" –siç tashmë dukuria e tillë është studiuar në Europën Perëndimore!

Ditëve të fundit, festuan maturën( gjeneratën e parë) në Medresen(shkollën e mesme) në Preshevë, shkollë kjo teologjike islamike asnjëherë e penguar nga Serbia, e financuar dhe dirigjuar nga Turqia( për turqizim dhe boshnjakëzim të Shqipëtarëve të kësaj treve)! Pamjet e këtij manifestimi-mature, flasin vetë: veshje të kulturës turke, e sidomos vetëdeklarim i i myftiut në nivel republikan të Novi Pazarit- Mevludin efendi Dudiq, që ata nuk kanë

qëllimin e boshnjakëzimit të Luginës së Preshevës, por tregon që qëllimi definitiv i tyre është islamizimi i Shqipëtarëve.

Më:08.05.2018



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.